# KOHA JONE

KOHA JONE – 15/04/2020

# PAS 28 DITËSH NË NGUJIM

# LETËR DËRGUAR PJETËR ARBNORIT NË AMSHIM!

**Nga Mal Berisha**




KOHA JONË – 15 PRILL 2020

# PAS 28 DITËSH NË NGUJIM

## Letër dërguar Pjetër Arbnorit në amshim
## Nga Mal Berisha

I dashur dhe i nderuar i ndjeri Pjetër Arbnori, Prej më shumë se një muaji ndodhem në një ngujim të imponuar nga një armik që mban një emër të çuditshëm: COVID-19. Ne nuk e quajmë këtë as burgim e as ndëshkim, por karantinë. Nuk jemi të ngujuar pse jemi në gjak me dikë, as sepse ndaj nesh është ngritur ndonjë akuzë për krim. Jemi dënuar me ngujim pa akt–akuzë dhe pa vendim gjyqi.

Ishim mësuar të dilnim, të ecnim lirshëm, të takonim familjarë, miq, shokë e të afërm; të ndiqnim shfaqje teatrale, koncerte, promovime librash, takime me intelektualë dhe aktivitete nga më të ndryshmet. Sot, që nuk mund të dalim më, gjithçka na duket si fundi i botës. Në mëngjes, zgjohemi dhe themi me vete:
“O Zot, mos jemi vallë në ëndërr?”

Por jo. Jo vetëm që nuk jemi në ëndërr, por më shumë se 2.5 miliardë njerëz në mbarë botën kanë në të njëjtin fat si ne. Këto janë me të vërtetë ditë të vështira. Thuhet se shumëkush nuk po e përballon dot këtë formë ngujimi – e

pashembullt për botën moderne – ndaj reagimet janë të shumta e të ndryshme.Edhe unë ndjeva padurimin e këtij realiteti të ri… derisa erdhi dita e 28-të.

Atë ditë, ndërsa po rilexoja një libër që shpresoj ta botoj sapo të dal nga kjo karantinë, më ra në dorë fashikulli i kujtimeve të mia për takimet me ty. Në atë çast ndjeva një lehtësim të madh, si të kisha kapur një varkë shpëtimi në mes të furtunës.

Ishte dita ime e 28-të e ngujimit. Mendja më shkoi menjëherë tek 28 vitet e burgimit tënd dhe pashë përpara syve numrin 10.300 – aq ditë sa ti ke qëndruar në burgjet më të egra të diktaturës. Dhe thashë me vete:
“Nëse Mandela shqiptar, Pjetër Arbnori, mbijetoi 28 vite të errëta, unë pse të mos përballoj 28 ditë?”

M’u kujtuan vizitat e tua në Stamboll, dhuratat e librave me autograf, rrëfimet e tua për mënyrën se si i kishe shkruar – në copa letrash të paketave të cigareve – e si i kishe ruajtur deri sa dole nga burgu.E unë sot, në të njëjtën kohë që ndodhem i ngujuar, kam mundësinë dhe luksin të shkruaj në letra A4 të bardha, të shtypura në kompjuter e të printuara bukur.

Nuk ka më vuajtje për këtë ngujim. Falë veprës dhe sakrificës tënde, unë jam i lirë të shkruaj çfarë të dua. Sot, i vetmi “censurues” që më korigjon ndonjë fjali është zonja

ime, kur diçka nuk i pëlqen. Ndërsa ti kishe një tjetër "redaktor": gardianin e qelisë. Shkruaje një fjali, dhe për të të zgjatnin dënimin edhe me 10 vjet të tjera...

Krahasimi më bën të qesh e të mendohem njëherazi. Sot, kur nipi im Erzeni dhe e shoqja Lori na sjellin ushqimet tek dera dhe na thonë: "Frutat dhe perimet i keni të freskëta", unë e krahasoj me racionet tuaja të thata e mizore, dhe e kuptoj se çfarë luksi është ky.

Tani, kur hap televizorin dhe dëgjoj lajme, pyes veten: "Po ti, çfarë lajmesh dëgjoje atëherë në burgjet e diktaturës?"

Hinkat metalike të altoparlantëve jo vetëm që çirrnin veshët, por edhe shpirtin. Ata që e ndeznin dritën e lirisë, si ti, i quanin "armiq të popullit."

Që nga dita e 28–të e karantinës, vendosa të mos ankohem më.

Ti, o Arbnori i heshtur dhe i madh, nuk e kishe mbiemrin e ndritshëm si emër lufte atëherë, por ne, që jetonim jashtë mureve të burgut, e ndjenim në mënyrë të pashpjegueshme se diku, dikush i panjohur, po mbante ndezur pishtarin e shpresës për të gjithë ne.

Sot, në amshim, ti na mëson ende durimin. Na kujton se çdo burgim – qoftë fizik apo shpirtëror – ka një fund.

Dhe fundi i këtij, sado i gjatë të jetë, do të vijë.
Sepse NE: DO T'IA DALIM!



***Pjetër Arbnori***

*Pjetër Arbnori (18 janar 1935 – 8 korrik 2006), ishte një shkrimtar dhe politikan shqiptar. Ai është quajtur "Mandela i Ballkanit", për shkak të kohës së gjatë të kaluar në burgjet e diktaturës komuniste, 28 vjet*

*Pjetër Arbnori lindi në Durrës më 18 janar 1935. Ai mbeti jetim në moshën shtatë vjeçare, kur i ati u vra nga forcat partizane të Enver Hoxhës gjatë luftës civile që u zhvillua në Shqipëri gjatë Luftës së Dytë Botërore. Ai mbaroi shkollën e mesme me medalje të artë, por iu mohua e drejta për të vazhduar shkollën e lartë, për shkak të të kaluarës antikomuniste të familjes së tij. Ai jetonte bashkë me nënën dhe dy motrat e tij.*

*Pas përfundimit të shkollës së mesme Arbnori gjeti punë si mësues në vitin 1954, por u pushua nga puna pa mbushur vitin për arësye politike. Pasi kreu shërbimin e dtyrueshëm ushtarak kreu punë të ndryshme duke përshirë edhe punë në bujqësi. Gjatë kohës që punonte ai arriti, duke përdorur mbiemër tjetër, të pranohet në Fakultetin e Filologjisë të Universitetit të Tiranës në vitin 1958. Ai e përfundoi këtë shkollë pesë vjeçare me korrespondencë në dy vjet në vitin 1960. Mbas kësaj Arbnori punoi si mësues letërsie në një shkollë të Kavajës.*

*Gjatë kohës që punonte në Kavajë, Arbnori së bashku me disa intelektualë të tjerë krijoi në fshehtësi Lëvizjen Social-Demokrate. Arbnoi ra në sy të Sigurimit të Shtetit (policia sekrete e regjimit komunist) dhe u arrestua së bashku me shtatë të tjerë. Pas një periudhe dy vjeçare në hetuesi ku ai iu nënshtrua torturave çnjerëzore Pjetër Arbnori u dënua me vdekje. Ky dënim iu kthye në 25 vjet burg, sepse autoritetet shpresonin akoma që nëpërmjet Arbnorit të zbulonin pjesëtarë të tjerë të organizatës së fshehtë ku ai bënte pjesë.*

*Në kushtet më të vështira në burg ai shkroi një pjesë të madhe të veprës së tij letrare. Në kohën që periudha e dënimit të tij po përfundonte, atë e dënuan përsëri me dhjetë vjet burg. Në gusht të vitit 1989 Pjetër Arbnori u lirua nga burgu. Arbnori kaloi 28 vjet në burgun e Burrelit. Ai u arrestua në moshën 26 vjeçare dhe u lirua kur ishte 54 vjeç.*

*Në janar të vitit 1990 ai mori pjesë në Skhkodër në demostratën kundër pushtetit komunist që rrëzoi bustin e Stalinit. Po në të njëjtin vit ai ishte bashkthemelues i degës së Partisë Demokratike në Shkodër. Prej vitit 1991 deri më 2001 ishte deputet në Kuvendin e Shqipërisë, dhe prej vitit 1992 deri më vitin 1997 ishte Kryetar i Kuvendit.*
*Fama e "Mandelës së Ballkanit" tërhoqi vëmendjen e shumë qeverive të botës perëndimore, mbështetja e të cilëve e detyroi koalicionin e shumicës së majtë në Parlament për të rishikuar qëndrimin e saj dhe të miratojë një garanci formale të pavarësisë së shtypit nga ndërhyrja e shtetit. Ndryshimi në ligj u njoh si "Amendamenti Arbnori".*
*Pjetër Arbnori vdiq në Napoli, Itali ku kishte shkuar pas një hemorragjie celebrale. Ai ishte i martuar dhe la dy fëmijë. Partia Demokratike, që kishte ardhur në pushtet në këtë kohë, e nderoi atë duke zhvilluar një ceremoni zyrtare shtetërore.*

## *VEPRA LETRARE*

*"Kur dynden vikingët", novelë, 992*
*"Mugujt e mesjetës", roman, 1993*
*"Bukuroshja me hijen", novelë, 1994*
*"E bardha dhe e zeza", roman, 1995*
*"E panjohura", Vdekja e "Gebelsit" novela, 1996*

*“Shtëpia e mbetur përgjysmë”, roman, 1997, për të cilin Pjetër Arbnorit iu shtuan dhjetë vjet burg.*

*“Vorbulla”, roman, 1997*

*“Letër nga burgu”*

*“Nga jeta në burgjet komuniste” (studime historike 1992)*

*“Brajtoni, një vetëtimë e largët”, roman, 2000*

*“Lufta për të mbetur njeri”, intervista, 1990-2000*

*“Historia e Anglisë”, Andre Morua, përkthim, 1996*